**Përmbajtja**

**Në vend të hyrjes**

*Të dashur lexues,*

Ky libërth, të cilin e keni para duarve tuaja, trajton një temë shumë të ndjeshme në Islam, përkujdesjen për jetimin. Është një trajtim krejtësisht ndryshe nga trajtimet që shohim në fe, kultura e sisteme tjera. Në Islam, jetimi nuk paraqet barrë sociale, ngarkesë shoqërore, nuk perceptohet si një problem më shumë... Jo, jetimi, para çdo gjëje tjetër, është derë e hapur e Xhenetit që në këtë botë. *'Unë dhe kujdestari i jetimit do të jemi bashkë në Xhenet'*- thoshte i dashuri ynë, Muhamedi [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*]. Kjo ka bërë që trajtimi për jetimin në shoqërinë myslimane të jetë shembullor. Historia islame është përplot me shembuj që na dokumentojnë mirësjelljen dhe respektin që jetimi ka gjetur në shoqërinë myslimane.

Në këtë kohë, kur kjo mirësjellje dhe ky respekt për jetimin janë zbehur paksa, kjo broshurë ose ky libërth, në vazhdën e shumë librave dhe shkrimeve të formateve të ndryshme, mëton të rikthejë përkujdesjen për jetimin si virtyt dhe tipar me të cilin Islami ka pushtuar zemrat e njerëzve anembanë botës. Libërthi, edhe pse ka një format të vogël, megjithëkëtë, porosia dhe mesazhi të cilin e jep, e bëjnë atë shumë të madh.

Ndonëse ka më shumë se një dekadë që e kemi përkthyer, për arsyet që përmenda e shohim të rrugës edhe që ta botojmë. Me këtë rast, Allahun e lus që këtë vepër autorit, mua si përkthyes i saj dhe botuesit të na e llogarisë si një hap konkret në angazhimin për jetimët dhe mirëqenien e tyre, si dhe në Ditën e Llogarisë të na mundësojë të jemi në Xhenet, në fqinjësi të të dashurit tonë, atij që lindi jetim, u rrit jetim dhe punoi gjatë tërë jetës së tij për jetimët, Muhamedit [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*]! Në të njëjtën kohë, falënderojmë përzemërsisht Basri Shabanin dhe Sadik Hasanin, të cilët financuan botimin e këtij libërthi. Lusim Allahun që t'i shpërblejë ata me të mira dhe t'i fusë në Xhenet bashkë me familjet e tyre!

Dr. Sedat ISLAMI

Falënderimet i takojnë Allahut, Zotit të botëve, ndërsa përshëndetjet qofshin mbi zotërinë e njerëzimit, Muhamedin, familjen, shokët dhe të gjithë pasuesit e tij gjer në amshim!

Në këta rreshta të paktë të kësaj fletushke, e thërras veten time dhe ju -vëllezërit e mi në çdo vend-, që t'i përgjigjemi ftesës së të Mëshirshmit, Sunduesit, Bamirësit, për përkujdesje ndaj jetimëve, ditën e natën, sepse ummeti islam është sikurse një trup i vetëm, nëse rënkon një gjymtyrë e tij, rënkon i tërë trupi.

Nëpërmjet kësaj thirrjeje, ne dëshirojmë që ummeti islam të kthjellet nga ngecja e tij, të forcohet në atë që ka qenë i dobët, të pasurohet në atë që ka qenë i varfër, në vend të injorantëve të ketë dijetarë, ngase kështu plotësohen zbrazëtirat që i kemi lënë dhe ja kështu, edhe njëherë, ky ummet kthehet në kohën e tij të lavdishme dhe ngadhënjen me dekoratën hyjnore:

﴿كُنتُمْ خَيْرَ أُمَّةٍ أُخْرِجَتْ لِلنَّاسِ﴾

"***Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve...***". (Ali Imran, 110)

Profeti [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] ka thënë: "*Si e shenjtëron (pastron nga te këqijat) Allahu një popull, në të cilin i dobëti nuk e merr të drejtën e tij nga i forti, ndërsa atë nuk e ka goditur asgjë e keqe*."(1)

[1]Hadithin e transmeton Bejhekiu në Shuabu-l-Iman dhe Hakimi në Mustedrek. Përkthyesi.

Si do ta pastrojë Allahu një popull, i cili shkel të drejtat e jetimit, nuk çan kokën për të, për jetimin që ka mbetur pa baba, i cili do ta mëshironte, do t'ia lëmonte flokët, do t'ia fshinte lotët dhe do t'ia mbushte barkun me ushqim?!

Profeti [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] ka thënë: "*Në çdo gjë* (në shuarjen e etjes së çdo gjëje) *që ka mëlçi të lagët, ka shpërblim.*"[2]

Nëse ti shpërblehesh për shuarjen e urisë ose etjes, madje edhe të kafshës, atëherë çfarë mendon se do të jetë shpërblimi yt në rast se shuan urinë dhe etjen e jetimit?!

Profeti [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] na lajmëroi për një grua që bënte punë të pandershme, e cila kaloi pranë një qeni të etur, i cili lëpinte dheun me gjuhë. Nga dhembshuria, e zbathi këpucën, e mbushi me ujë dhe i dha qenit ujë. Për këtë gjë, Allahu ia fali mëkatet. Nëse është puna kështu, atëherë çfarë mendon ti se do të jetë shpërblimi për shuarjen e etjes së jetimit?!

[2] Transmeton Buhariu.

O ti që Allahu të ka begatuar me pasuri, mos u bëj koprrac, por mundohu që me pasurinë tënde ta shpëtosh jetimin. Mos ia ndalo vetes që pasuria të të shpjerë në Xhenetet e Përjetshme dhe në kopshtet e Allahut, sepse: "*Lëmosha e fshehtë e largon hidhërimin e Allahut, mbajtja e lidhjeve familjare zgjat jetën, ndërsa bërja e veprave të mira largon fatkeqësitë*." (Hadith.)

Njëri nga gjeneratat e para të këtij ummeti, pati thënë: "*Në fillim isha i dhënë pas mëkateve dhe pas konsumimit të alkoolit. Shkak për shpëtimin tim ishte një fëmijë jetim dhe i varfër. Një ditë e mora atë, e ushqeva, i bleva rroba, e pastrova dhe ia kreha flokët. Në mbrëmje, kur rashë për të fjetur, pashë në gjumë sikur kiameti u bë dhe erdhi koha e llogarisë. Nga veprat e këqija që pata bërë, urdhëruan të më dërgojnë në Xhehenem. Me kokë nën gjunjë më morën engjëjt e Xhehenemit që të më shpinin atje ku e kisha vendin, por, në mes të rrugës, doli jetimi dhe tha: Pritni o engjëj derisa të kërkoj ndërmjetësim tek Allahu për të, sepse ky njeri më ka bërë mirë dhe më ka respektuar. Engjëjt thanë: "Ne nuk jemi të urdhëruar që të ndalemi", porse një thirrje nga ana e të Madhit Allah i ndali. "Lirojeni atë, ngase ia kam falur mëkatet për hir të bamirësisë ndaj jetimit!"- tha Allahu. Njeriu tha: U zgjova nga gjumi dhe u pendova para Allahut për atë që kam bërë. Çdoherë jam mundur ta shpenzoj energjinë time në shërbim të jetimëve.*"

O vëllezër!

Ejani edhe ju ta shpenzojmë energjinë tonë në përkujdesje ndaj jetimëve me shpresë se Allahu nga lutjet e tyre për ne do të na i falë mëkatet. Të nxitojmë dhe të shpejtojmë në këtë vepër duke thënë:

﴿وَعَجِلْتُ إِلَيْكَ رَبِّ لِتَرْضَىٰ﴾

"***E unë u nguta te ti, o Zoti im, që të jesh i kënaqur ndaj meje!***". (Ta Ha, 84)

## BONJAKËRIA E MUHAMEDIT ËSHTË NDER PËR ÇDO JETIM GJER NË AMSHIM

Feja islame ka qenë e preokupuar me çështjen e jetimit qysh prej momenteve të para të daljes së saj në skenën njerëzore. Madje vet bartësi dhe kumtuesi i kësaj feje tek njerëzimi ishte jetim, dhe mu për këtë, bonjakëria e tij është nder për të gjithë jetimët deri në Ditën e Llogarisë. Allahu në lidhje me Profetin [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] thotë:

﴿أَلَمْ يَجِدْكَ يَتِيمًا فَآوَىٰ﴾

"***A nuk të gjeti ty jetim, e Ai të bëri vend (të dha përkrahje)***." (Ed-Duha, 6)

... domethënë: A nuk ke qenë jetim kur ishe i vogël, ndërsa Allahu të strehoi dhe të siguroi te xhaxhai yt, Ebu Talibi?!

Ibn Kethiri në koment të këtij ajeti ka thënë: "E ka strehuar për shkak se babai i pati vdekur derisa ishte në barkun e nënës (ende pa lindur) ndërsa nëna i vdiq kur ky ishte në moshën 6 vjeçare. Përkujdesjen e tij e mori përsipër gjyshi, Abdul-Muttalibi, por pas dy vjetësh, vdiq edhe ai, për të mbetur Profeti [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*], në përkujdesje të xhaxhait të tij, Ebu Talibit, gjersa arriti të 40-tat..."

Pastaj, Allahu e porositi duke i thënë:

﴿فَأَمَّا الْيَتِيمَ فَلَا تَقْهَرْ﴾

"***Pra, mos e përul jetimin!***". (Ed-Duha, 9)

..d.m.th.: Sikur që ti ishte jetim ndërsa Allahu të strehoi, po kështu mos e përbuz jetimin, mos e poshtëro, mos e përzë, mos e nënçmo, por bëji mirë dhe sillu butë me të.

Katadeja, në shpjegim të këtij ajeti, thotë: "*Bëhu për jetimin sikurse prindi i mëshirshëm.*"

## SHTËPIA MË E MIRË E MUSLIMANËVE ËSHTË SHTËPIA NË TË CILËN KA JETIMË

Allahu thotë:

﴿فَأَمَّا الْإِنسَانُ إِذَا مَا ابْتَلَاهُ رَبُّهُ فَأَكْرَمَهُ وَنَعَّمَهُ فَيَقُولُ رَبِّي أَكْرَمَنِ ۞ وَأَمَّا إِذَا مَا ابْتَلَاهُ فَقَدَرَ عَلَيْهِ رِزْقَهُ فَيَقُولُ رَبِّي أَهَانَنِ ۞ كَلَّا بَل لَّا تُكْرِمُونَ الْيَتِيمَ﴾

"***E njeriu, kur e sprovon Zoti i tij, e nderon dhe e begaton, ai thotë: "Zoti im më ka nderuar!" Por, kur për ta sprovuar ia pakëson furnizimin (e varfëron), ai thotë: "Zoti im më ka nënçmuar! Jo, nuk është ashtu! Por (punonit edhe më zi) ju nuk përfillnit bonjakun.***" (El-Fexhr, 15-17)

...d.m.th.: Allahu i jep pasuri atij që e do, por edhe atij që nuk e do, sikurse që e sprovon me varfëri atë që e do dhe atë që nuk e do. Qëllimi i këtyre ajeteve është që njeriu, në të gjitha gjendjet, pasuri e varfëri, gëzim e pikëllim, ta respektojë Allahun. Nëse njeriu është i pasur, le ta falënderojë Allahun, ndërsa nëse është i varfër, le të bëjë durim, dhe mu për këtë, duhet përkujdesur për jetimin, ngase lënia e tij anash është edhe më keq se sa gjendja e atij që është sprovuar me varfëri.

Enes ibn Maliku ka thënë: "Prej shtëpive më të mira është shtëpia në cilën ka jetimë, ku trajtohen mirë. Shtëpia më e keqe është shtëpia në të cilën ka jetimë por të lënë pas dore. Robërit më të dashur tek Allahu janë ata që i bëjnë mirë jetimit ose gruas së ve."

## NËSE ALLAHU MORI BESATIMIN E ÇIFUTËVE PËR PËRKUJDESJE NDAJ JETIMËVE, ATËHERË NE, SI PJESËTARË TË FESË SË VËRTETË, KEMI MË SHUMË TË DREJTË NË KËTË BEGATI SE SA TË TJERËT

Allahu urdhëroi për bamirësi ndaj jetimëve në çdo vend e kohë, çdo popull e komb, porse nga çifutët, gjatë kohës së pejgamberëve të tyre dhe para shtrembërimit të fesë së tyre, mori besën se do të jenë bamirës ndaj jetimëve. Një gjë të tillë e shënoi edhe Kurani:

﴿وَإِذْ أَخَذْنَا مِيثَاقَ بَنِي إِسْرَائِيلَ لَا تَعْبُدُونَ إِلَّا اللَّهَ وَبِالْوَالِدَيْنِ إِحْسَانًا وَذِي الْقُرْبَىٰ وَالْيَتَامَىٰ وَالْمَسَاكِينِ وَقُولُوا لِلنَّاسِ حُسْنًا وَأَقِيمُوا الصَّلَاةَ وَآتُوا الزَّكَاةَ ثُمَّ تَوَلَّيْتُمْ إِلَّا قَلِيلًا مِّنكُمْ وَأَنتُم مُّعْرِضُونَ﴾

"***(Kujtoni) Kur ne morëm zotimin e bijve të Israilit; mos adhuroni tjetërkënd përveç Allahut, të silleni mirë ndaj prindërve, ndaj të afërmve, ndaj jetimëve, ndaj të varfërve dhe njerëzve u thoni fjalë të mira; Faleni namazin dhe jepeni zekatin, e pastaj ju e thyet zotimin dhe përveç një pakice prej jush, ia kthyet shpinën zotimit***." (El-Bekare, 83)

Nëse puna është kështu, atëherë ne kemi më shumë përparësi në këtë nder ndaj tjerëve.

## BAMIRËSIA NDAJ JETIMËVE ËSHTË PARALEL ME ADHURIMIN NDAJ ALLAHUT

Në Islam, bamirësia ndaj jetimëve është në një shkallë të afërt me adhurimin ndaj Allahut, respektivisht hyn në kuadër të veprave të mëdha. Allahu thotë:

﴿وَاعْبُدُوا اللَّهَ وَلَا تُشْرِكُوا بِهِ شَيْئًا وَبِالْوَالِدَيْنِ إِحْسَانًا وَبِذِي الْقُرْبَىٰ وَالْيَتَامَىٰ وَالْمَسَاكِينِ وَالْجَارِ ذِي الْقُرْبَىٰ وَالْجَارِ الْجُنُبِ وَالصَّاحِبِ بِالْجَنبِ وَابْنِ السَّبِيلِ وَمَا مَلَكَتْ أَيْمَانُكُمْ إِنَّ اللَّهَ لَا يُحِبُّ مَن كَانَ مُخْتَالًا فَخُورًا﴾

"***Adhurojeni Allahun e mos i shoqëroni Atij asnjë send, silluni mirë ndaj prindërve, ndaj të afërmve, ndaj jetimëve, ndaj të varfërve, ndaj fqinjit të afërt, ndaj fqinjit të largët, ndaj shokut pranë vetes, ndaj udhëtarit të largët dhe ndaj robërve. Allahu nuk e do atë që është kryelartë dhe atë që lavdërohet.***" (En-Nisa, 36)

## VETËM PËRGËNJESHTRUESI I FESË PËRBUZ JETIMIN

Allahu thotë:

﴿أَرَأَيْتَ الَّذِي يُكَذِّبُ بِالدِّينِ﴾

***“A e ke parë ti (a e sheh) atë, që përgënjeshtron përgjegjësinë dhe llogarinë në botën tjetër?***" (El-Maunë, 1)

...d.m.th.: Më njofto për atë që përgënjeshtron llogarinë dhe shpërblimin në boten tjetër.

A e di se kush është ai dhe çfarë cilësish ka?

Nëse ke dëshirë ta njohësh atë, atëherë:

﴿فَذَلِكَ الَّذِي يَدُعُّ الْيَتِيمَ﴾

"***Po ai është që e përzë në mënyrë të vrazhdë bonjakun.***" (El-Maunë, 2)

...d.m.th.: Ai, i cili e përzë jetimin, i bën padrejtësi, e ofendon dhe e nënçmon, ai pra është përgënjeshtruesi i fesë. Një cilësi tjetër e tij është edhe:

﴿وَلا يَحُضُّ عَلَى طَعَامِ الْمِسْكِينِ﴾

"***Dhe që nuk nxit për ta ushqyer të varfrin.***" (El-Maunë, 3)

Nëse dy Pejgamberë kanë nderuar dhe ndihmuar jetimët në ngritjen e murit të tyre, atëherë ku jemi ne?

Për më shumë hollësi, derisa Musai [*alejhis-selam*], ishte në shoqëri të Hidrit [*alejhis-selam*], një prej ngjarjeve që iu ndodhën ishte edhe ndërtimi i një muri të dy jetimëve. Kur Musai [*alejhis-selam*] e pyeti për shkakun e ndërtimit të këtij muri, Hidri [*alejhis-selam*] iu përgjigj:

﴿وَأَمَّا الْجِدَارُ فَكَانَ لِغُلامَيْنِ يَتِيمَيْنِ فِي الْمَدِينَةِ وَكَانَ تَحْتَهُ كَنْزٌ لَهُمَا وَكَانَ أَبُوهُمَا صَالِحاً فَأَرَادَ رَبُّكَ أَنْ يَبْلُغَا أَشُدَّهُمَا وَيَسْتَخْرِجَا كَنْزَهُمَا رَحْمَةً مِنْ رَبِّكَ وَمَا فَعَلْتُهُ عَنْ أَمْرِي ذَلِكَ تَأْوِيلُ مَا لَمْ تَسْطِعْ عَلَيْهِ صَبْراً﴾

"***Për sa i përket murit, ai ishte i dy djelmoshave jetimë të atij qyteti, e nën të ata kishin një thesar (ari) dhe babai i tyre ka qenë njeri i mirë, e Zoti yt dëshiroi që ata dy (jetimë) ta arrijnë pjekurinë e vet dhe ta nxjerrin ata vetë thesarin e tyre. Kjo ishte mëshirë e Zotit tënd (ndaj tyre). Dhe unë nuk e punova tërë atë sipas bindjes sime (po sipas udhëzimit të Zotit). Ky, pra, është sqarimi i asaj për të cilën nuk munde të kesh durim!***" (El-Kehf, 82)

Nëse të Dërguarit e Allahut punuan në drejtim të përmbushjes së nevojave të jetimëve dhe ndërtuan murin e tyre, atëherë ata që dëshirojnë ta fitojnë Xhenetin, le të vijnë dhe të ndërtojnë këtë mur (d.m.th.: të jenë bamirës ndaj jetimëve në çfarëdo forme) ngase, sot, të paktë janë ata që ndërtojnë mure të jetimëve!

## KUSH DËSHIRON TA SHËROJË ZEMRËN DHE T'I PËRMBUSHEN NEVOJAT, LE TA MËSHIROJË JETIMIN, LE T'IA LËMOJË KOKËN DHE LE TA USHQEJE NGA USHQIMI I VET

Transmetohet se një njeri i ishte ankuar Profetit [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] për vrazhdësinë që gjente në zemër. Profeti [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] i tha: "*A dëshiron të të zbutet zemra dhe të të përmbushet nevoja? Mëshiroje jetimin, lëmoja kokën, ushqeje nga ushqimi yt do të të zbutet zemra dhe do të të përmbushet nevoja!*"

Në një transmetim tjetër qëndron: "*Afroje jetimin pranë vetes që të jesh i butë ndaj tij, lëmoja flokët dhe ushqeje nga ushqimi yt, sepse kjo ta zbut zemrën dhe ta përmbush nevojën!*"

O ti që ke zemër të mbyllur, mëshiroje jetimin, lëmoja kokën, ushqeje nga ushqimi yt dhe afroje pranë vetes, sepse kështu do të të zbutet zemra dhe me ndihmën e Allahut do të të përmbushet nevoja.

## O DAVUD, BËHU PËR JETIMIN POSI PRIND I MËSHIRSHËM

Transmetohet se Allahu i kishte shpallur Davudit [*alejhis-selam*]: "*O Davud! Bëhu i mëshirshëm me jetimin sikurse babai për fëmijën e vet. Bëhu për gruan e ve sikurse burri i mëshirshëm dhe dije se atë që e mbjell do ta korrësh!*"

Transmetohet se Davudi [*alejhis-selam*] ka thënë:

*Zoti im! Cili është shpërblimi për atë, që për hir Tëndin, përkujdeset për gruan e ve dhe jetimin?*

Tha: ***Shpërblimi për të është ta fus nën hijen Time, atë ditë kur nuk ka hije tjetër përveç hijes Sime!***

## KUJDESTARI I JETIMIT SË BASHKU ME MUHAMEDIN NË XHENET

Profeti [sal-lAllahu alejhi ue sel-lem] ka thënë: "*Unë dhe kujdestari i jetimit do të jemi së bashku në Xhenet kështu*, - duke aluduar me gishtin tregues dhe të mesëm të cilët i ndau në mes."

Në një hadith tjetër qëndron: "*Unë dhe kujdestari i jetimit ose i dikujt tjetër do të jemi së bashku në Xhenet, ndërsa ai që nxiton për të ndihmuar gruan e ve dhe skamnorin, ai është sikur të ketë luftuar në rrugën e Allahut*."

Ibn Haxheri në librin Fet'hu-l-Bari ka thënë: "Çdokush që dëgjon këtë hadith, e ka për obligim të punojë sipas tij, në mënyrë që të jetë shoqëruesi i Profetit [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] në Xhenet, ngase nuk ka pozitë më të lartë se kjo."

Pastaj, Ibn Haxheri, këtë thënie e argumenton me hadithin e Ebu Hurejras [*radijAllahu anhu*], në të cilin qëndron se Profeti [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] ka thënë: "*Unë do të jem i pari, që do të hap derën e Xhenetit, kur ja një grua do të nxitojë pas meje. Unë do t'i them: Kush je ti? Ajo do të thotë: Unë jam një grua, që ka qenë në shërbim të jetimëve të vet*." Nga hadithi kuptohen dy gjëra:

1) Nxitimi për të hyrë në Xhenet, dhe
2) Pozita e lartë që njeriu gëzon nga përkujdesja për jetimët.

Lum për atë që ka një pozitë të tillë!

## VETËM ATA QË TRASHËGOJNË XHENETIN USHQEJNË JETIMËT

Allahu kur i përshkruan të sinqertit thotë:

﴿وَيُطْعِمُونَ الطَّعَامَ عَلَى حُبِّهِ مِسْكِيناً وَيَتِيماً وَأَسِيراً﴾

***Ata janë që për hir të Tij u japin ushqim të varfërve, jetimëve dhe të zënëve robër***."(El-Insan, 8)

...d.m.th.: u japin ushqim të varfërve që të arrijnë kënaqësinë e Allahut, duke shprehur gatishmërinë e tyre për bamirësi në emër të Allahut dhe duke ia drejtuar kërkesat e tyre vetëm Atij. Këtë e aludojnë edhe ajetet vijuese:

﴿إِنَّمَا نُطْعِمُكُمْ لِوَجْهِ اللَّهِ لَا نُرِيدُ مِنْكُمْ جَزَاءً وَلَا شُكُورًا ۞ إِنَّا نَخَافُ مِنْ رَبِّنَا يَوْمًا عَبُوسًا قَمْطَرِيرًا﴾

***“Ne po ju ushqejmë vetëm për hir të Allahut dhe prej jush nuk kërkojmë ndonjë shpërblim e as falënderim. Ne i frikësohemi (dënimit të) Zotit tonë në një ditë që fytyrat i bën të zymta dhe është shumë e vështirë.***" (El-Insan, 9-10)

Ndërsa shpërblimi i tyre për kujdesin që ua bënë jetimëve, duke i ushqyer, është:

﴿فَوَقَاهُمُ اللَّهُ شَرَّ ذَلِكَ الْيَوْمِ وَلَقَّاهُمْ نَضْرَةً وَسُرُورًا ۞ وَجَزَاهُمْ بِمَا صَبَرُوا جَنَّةً وَحَرِيرًا﴾

“***Po Allahu i ruajti ata prej sherrit të asaj dite dhe u dhuroi shkëlqim në fytyra e gëzim të madh. Dhe për shkak se ata duruan, i shpërbleu me Xhenet dhe me petka mëndafshi***." (El-Insan, 11-12)

## IK NGA KOPRRACIA QË TË JESH PREJ BANORËVE TË XHENETIT

Allahu thotë:

﴿فَلا اقْتَحَمَ الْعَقَبَةَ﴾

"***E ai nuk u hodh në përpjetëzen (rrugë e vështirë - qafëmalit).***" (El-Beled, 11)

...d.m.th.: A shpenzoi besimtari pasurinë e tij që ta shmangë këtë vështirësi?

Allahu e solli këtë shembull se si duhet luftuar *nefsi* (cytjet e brendshme shpirtërore për vepra te këqija). Mu për këtë tha:

﴿وَمَا أَدْرَاكَ مَا الْعَقَبَةُ﴾

"***E ç'gjë të mësoi ty se ç'është Akabe (rruga e vështirë)?***" (El-Beled, 12)

...d.m.th.: Prej nga e mësove ti se çka është Akabeja (përpjetëza)?

Ajo është çështje e vështirë, e cila kërkon mund dhe angazhim. Pastaj Allahu sqaroi se çfarë në të vërtetë është ajo përpjetëz (Akabe), duke thënë:

﴿فَكُّ رَقَبَةٍ﴾

***"Është lirimi i një skllavi***." (El-Beled, 13)

...d.m.th.: lirimi i një robi për hir të Allahut, me çka njeriut i garantohet mbrojtja prej zjarrit. Përpjetëza është edhe:

﴿أَوْ إِطْعَامٌ فِي يَوْمٍ ذِي مَسْغَبَةٍ﴾

***"Ose dhënia e ushqimit në kohën kur mbretëron uria***." (El-Beled, 14)

...d.m.th.: ose t'i japësh ushqim fukarasë në ditët e vështira, kur ka uri.

Saviu ka thënë: "Dhënia e ushqimit në kohë krizash ekonomike është caktuar për faktin se dhënia e saj në këtë kohë është më e vështira për nefsin."

Ose, mundësia tjetër e "perpjetëzes-akabe" është:

﴿يَتِيمًا ذَا مَقْرَبَةٍ﴾

***"Ndonjë jetimi që është i afërt***." (El-Beled, 15)

... d.m.th.: ta ushqesh jetimin, i afërt për nga lidhjet familjare.

Pastaj vjen mundësia tjetër:

﴿أَوْ مِسْكِينًا ذَا مَتْرَبَةٍ ۞ ثُمَّ كَانَ مِنَ الَّذِينَ آمَنُوا وَتَوَاصَوْا بِالصَّبْرِ وَتَوَاصَوْا بِالْمَرْحَمَةِ ۞ أُولَئِكَ أَصْحَابُ الْمَيْمَنَةِ﴾

***"Ose ndonjë të varfri që e ka molisur varfëria. E pastaj të bëhej prej atyre që besuan, që këshilluan njëri-tjetrin për durim dhe që këshilluan për mëshirë (për ndihmë). Të tillët janë të zotët e anës së djathtë.***" (El-Beled, 16-18)

Ata, të cilët janë të përshkruar me këto cilësi fisnike, ata janë banorë të Xhenetit, të cilët librin e veprave e marrin nga ana e djathtë, një simbolikë kjo për veprat e mira dhe hyrjen në Xhenet.

## AI QË ANGAZHOHET PËR GRUAN E VE DHE JETIMIN ËSHTË SIKURSE LUFTËTARI NË XHIHAD

Profeti [sal-lAllahu alejhi ue sel-lem] ka thënë: "*Ai që kujdeset për gruan e ve dhe skamnorin është sikurse ai që lufton në rrugën e Allahut ose sikur ai që falet natën e agjëron ditën.*"

Grua e ve është ajo që i ka vdekur burri dhe i ka lënë jetimë, të cilët shijuan dhembjen e bonjakërisë para se ta shijonin butësinë dhe mëshirën e prindit. Ata janë nevojtarët për një dorë të mëshirshme, e cila lëmon kokën e tyre dhe gëzon zemrën e tyre… Mu për këtë, Profeti [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] nxiti ata që kanë zemra të mëshirshme, që të garojnë për të ndihmuar këta jetimë dhe nënat e tyre, të cilave me vdekjen e burrave iu është thyer zemra. Andaj nuk ka asgjë për t'u çuditur nëse për njeriun e tillë ka shpërblim të njëjtë me atë që lufton në beteja për hir të Allahut dhe rrezikon jetën e tij, ose me atë që falet natën dhe agjëron ditën.

Ku janë të mençurit që të nxitojnë tek kjo mirësi hyjnore?

Ku janë ata që kërkojnë Xhenetin?

Ja këto janë raste të arta për pozitat e larta në Xhenet!

Transmetohet[3] se një mysliman kishte filluar te jetonte së bashku me familjen e tij në një vend joarab. Ishte i martuar dhe Allahu i kishte falur disa vajza. Jetonte në lumturi... Pas një kohe i vdiq burri, ndërsa gruan dhe vajzat e tij i goditi një varfëri e rëndë. Nga frika e armiqve ajo e lëshoi atë qytet dhe

---

[3] Tregimin e ka shënuar Imam Dhehebiu në versionin e zgjeruar të librit El-Kebair. Tregimi nuk ka sened të vërtetuar. Është prej atyre tregimeve që janë përdorur në ligjërimet para masave të gjera për t’i nxitur për punë të mira e për t’i frikësuar nga mëkatet. Përkthyesi.

shkoi në një qytet tjetër. Fati ishte i tillë që në kohën kur u detyruan ta lëshonin qytetin mbretëronte acar i madh. Vajzat i strehoi në disa xhami të boshatisura ndërsa vet doli për të kërkuar strehim dhe ushqim. Kaloi pranë dy grupe njerëzish: Një grup ishte mysliman dhe një grup tjetër zjarrputist. Shkoi te muslimanët dhe ua sqaroi rastin. I tha kryeplakut: Unë jam një grua e ve e sinqertë me disa vajza jetime. Jemi strehuar në disa xhami të boshatisura, andaj nëse keni mundësi të na siguroni sonte ushqimin.

Kryeplaku iu drejtua: "Si të besoj se je e sinqertë? Më sill argumente!"

Unë jam grua e vetmuar. Askush në këtë qytet nuk më njeh-ia ktheu gruaja.

Kryeplaku e refuzoi...

U nda prej tij me zemër të thyer.

Shkoi tek zjarrputisti. Ia sqaroi rastin dhe e lajmëroi se ishte e huaj në këtë qytet. I tregoi edhe për rastin e kryeplakut...

Zjarreputisti dërgoi disa gra, të cilat e morën atë dhe vajzat e saj dhe i dërguan në shtëpinë e tij. I ushqyen dhe veshën nga ushqimet dhe rrobat më të mira...

Pasi që erdhi mesi i natës, kryeplaku pa në ëndërr se u bë kiamet... Pa flamurin e muslimanëve në dorën e Muhamedit [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] dhe një pallat prej xhevahiri, plafoni i të cilit ishte prej margaritarëve dhe koraleve.

Për kë është ky pallat, o i Dërguari i Allahut? - e pyeti kryeplaku mysliman.

Ai tha: Për myslimanin monoteist.

Po unë jam i tillë, - tha plaku.

Meqë ti i the gruas së ndershme më sill argumente se je e sinqertë, andaj edhe ti tani më sill mua argumente se je mysliman,- ia ktheu Muhamedi [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*].

U dëshpërua plaku nga ëndrra e tij, kështu që, me të gdhirë, doli dhe endej poshtë e përpjetë në qytet që ta gjente gruan e ve. Pyeste çdokënd se mos dinte gjë për fatin e një gruaje me disa jetimë. Pyeste atë e pyeste këtë, derisa më në fund mori vesh se ato ishin strehuar te zjarrputisti. Dërgoi ca njerëz që ta thërrisnin zjarrputistin. Ai erdhi...

Dua që të m'i sjellësh atë grua dhe vajzat e saj, - i tha kryeplaku.

Nuk mundem ngase prej kur i kam marrë, kam pasur prej tyre bereqet të madh, - iu përgjigj zjarrputisti.

Kryeplaku ia ofroi 1000 dinarë porse ai refuzoi. Kryeplaku këmbëngulte që ai patjetër t'i merrte...

Atë që ti po e dëshiron mendoj se është hise imja. Pallatin që e ke parë në ëndërr është hise e imja. Unë jam udhëzuar (kam hyrë) në Islam. Pasha Allahun! Natën e kaluar nuk kam fjetur as unë dhe as familja ime derisa të gjithë në dorën e asaj gruaje të ndershme e pranuam Islamin. Në ëndërr pashë atë qe ke parë edhe ti. Muhamedi [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] tha: Gruaja e ndershme është tek ti? Thashë: Po, o i Dërguari i Allahut. Ai tha: Pallati të takon ty dhe familjes sate. Ti dhe familja jote jeni banorë të Xhenetit, ngase Allahu të ka krijuar si besimtar dhe ka caktuar të jesh i tillë qysh para krijimit të çdo gjëje, ezelit.

Kryeplaku u dëshpërua shumë për këtë shans të humbur…

Po pra, shpërblimi për përkujdesje ndaj jetimit dhe gruas së ve është i madh.

## O JU QË E KEQPËRDORNI PASURINË E JETIMIT, JU FUSNI ZJARR NË BARQET TUAJA

Allahu porositi që të tregojmë bamirësi, butësi dhe mëshirë ndaj jetimit, sikurse që tërhoqi vërejtjen në mënyrë kërcënuese për ata, që pa të drejtë hanë pasurinë e jetimit. Allahu thotë:

﴿وَلْيَخْشَ الَّذِينَ لَوْ تَرَكُوا مِنْ خَلْفِهِمْ ذُرِّيَّةً ضِعَافاً خَافُوا عَلَيْهِمْ فَلْيَتَّقُوا اللَّهَ وَلْيَقُولُوا قَوْلاً سَدِيداً﴾

***"Le të druajnë nëse ata lënë pas vetes fëmijë të mitur, duke u brengosur për ta, le të kenë frikë Allahun dhe le të flasin drejt."*** (En-Nisa, 9)

Nëse ke dëshirë që pasardhësit tu pas teje të jenë punëmirë, atëherë sillu mirë me ata që i ke nën përgjegjësinë tënde. Pas kësaj porosie madhështore Allahu thotë:

﴿إِنَّ الَّذِينَ يَأْكُلُونَ أَمْوَالَ الْيَتَامَى ظُلْماً إِنَّمَا يَأْكُلُونَ فِي بُطُونِهِمْ نَاراً وَسَيَصْلَوْنَ سَعِيراً﴾

***“Ata që e hanë pa të drejtë pasurinë e jetimëve, në të vërtetë ata hanë atë që mbush barkun e tyre zjarr dhe do të futen në zjarrin e Xhehenemit."*** (En-Nisa, 10)

Vërtet kërcenim serioz…

Një kërcenim i ngjashëm me këtë është rrëfyer edhe në hadithet e Muhamedit [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*], ku më konkretisht thuhet: "*Largohuni nga shtatë gjërat shkatërruese*: (në mesin e të cilave edhe) *Ngrënia e pasurisë së jetimit*."

Ibn Kethiri transmeton nga Ibn Ebi Hatimi e ky nga Ebu Seid El-Hudriu se e kishin pyetur të Dërguarin e Allahut duke thënë:

"O i Dërguari i Allahut! Na trego se çfarë ke parë natën që ishe në vizitë tek Allahu (Isra dhe Miraxh)?"

Ai tha: *"Më dërguan te krijesa të shumta të Allahut. (Pashë) Njerëz, që kishin buzët sikurse të deveve. Njerëz qe nduknin lëkurën e njeri tjetrit, pastaj sillej një guri nga zjarri dhe iu hidhej ndonjërit prej tyre në gojë ndërsa i dilte nga pas (organet e jashtëqitjes). Bërtitnin e klithnin. Thashë: O Xhibril! Kush janë këta? Tha: Këta janë që kanë ngrënë mizorisht pasurinë e jetimëve, dhe në barqet e tyre nuk kanë tjetër veç zjarr*."

Sudi thoshte: "Ai që e ha pa të drejtë pasurinë e jetimit, kur të ngrihet në Ditën e Llogarisë nga goja, veshët, hunda dhe sytë e tij del zjarr. Kushdo që e sheh e di se ai është ngrënës i pasurisë së jetimit."

Ebu Hurejra transmeton se Muhamedi [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] ka thënë: *"Në Ditën e Kiametit, disa njerëz do të ngrihen nga varret ndërsa gojët e tyre do të flakërojnë."* "Kush janë ata o i Dërguari i Allahut?", - e pyetën. Ai tha: "A nuk ke parë se Allahu thotë:

﴿إِنَّ الَّذِينَ يَأْكُلُونَ أَمْوَالَ الْيَتَامَى ظُلْماً إِنَّمَا يَأْكُلُونَ فِي بُطُونِهِمْ نَاراً وَسَيَصْلَوْنَ سَعِيراً﴾

***"Vërtet, ata që shpenzojnë pasurinë e jetimit pa të drejtë, vetëm mbushin barkun e tyre me zjarr dhe ata do të digjen në zjarrin flakërues."*** (En-Nisa, 10)

Ebu Hurejra po ashtu rrëfen se Muhamedi [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] ka thënë: *"Ju porosis të largoheni nga pasuria e dy të dobëtëve: Gruas dhe jetimit*."

Ibn Abbasi tregon: "Pasi që Profetit [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] i zbriti ajeti:

﴿إِنَّ الَّذِينَ يَأْكُلُونَ أَمْوَالَ الْيَتَامَى ظُلْماً إِنَّمَا يَأْكُلُونَ فِي بُطُونِهِمْ نَاراً وَسَيَصْلَوْنَ سَعِيراً﴾

***“Vërtet, ata që shpenzojnë pasurinë e jetimit pa të drejtë, vetëm mbushin barkun e tyre me zjarr dhe ata do të digjen në zjarrin flakërues."*** (En-Nisa, 10)

... u nis çdonjëri që kishte jetimë dhe e ndau ushqimin e vet nga ai i jetimit, pijen e tij nga pija e jetimit, ndërsa pjesën e mbetur ua jepnin atyre që ta hanë ose prishej (dhe vet nuk e hanin). Iu vështirësua gjendja, kështu që ia përmendën Muhamedit [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] ndërsa Allahu si përgjigje zbriti këtë ajet:

﴿وَيَسْأَلُونَكَ عَنِ الْيَتَامَى قُلْ إِصْلاحٌ لَهُمْ خَيْرٌ وَإِنْ تُخَالِطُوهُمْ فَإِخْوَانُكُمْ وَاللَّهُ يَعْلَمُ الْمُفْسِدَ مِنَ الْمُصْلِحِ وَلَوْ شَاءَ اللَّهُ لأَعْنَتَكُمْ إِنَّ اللَّهَ عَزِيزٌ حَكِيمٌ﴾

***"Të pyesin ty për jetimët, thuaju: “T’u bëni mirë atyre është vepër e bukur. Nëse jetoni bashkë me ata, dijeni se janë vëllezërit tuaj. Allahu di ta dallojë keqbërësin prej mirëbërësit. Sikur të donte Allahu, do t’ju detyronte me punë të vështira. Vërtet, Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë."*** (El-Bekare, 220)

Eja që së bashku ta shqyrtojmë këtë kërcënim të ashpër, ku thotë Allahu:

﴿وَابْتَلُوا الْيَتَامَى حَتَّى إِذَا بَلَغُوا النِّكَاحَ فَإِنْ آنَسْتُمْ مِنْهُمْ رُشْداً فَادْفَعُوا إِلَيْهِمْ أَمْوَالَهُمْ وَلا تَأْكُلُوهَا إِسْرَافاً وَبِدَاراً أَنْ يَكْبَرُوا وَمَنْ كَانَ غَنِيّاً فَلْيَسْتَعْفِفْ وَمَنْ كَانَ فَقِيراً فَلْيَأْكُلْ بِالْمَعْرُوفِ فَإِذَا دَفَعْتُمْ إِلَيْهِمْ أَمْوَالَهُمْ فَأَشْهِدُوا عَلَيْهِمْ وَكَفَى بِاللَّهِ حَسِيباً﴾

***"Vërini në provë jetimët, derisa të bëhen për martesë! Nëse vëreni se janë pjekur, atëherë jepuani pasurinë e tyre! Mos nxitoni në shpenzimin e pasurisë së tyre në mënyrë të panevojshme dhe para se ata të rriten! Kush është pasanik, le të përmbahet në marrjen e pasurisë së tyre e, në qoftë se është i varfër, le të harxhojë aq sa është e arsyeshme dhe e drejtë. Kur t’ua dorëzoni pasurinë e tyre, bëjeni këtë në***

***prani të dëshmitarëve. Allahu është i mjaftueshëm si llogaritës."*** (En-Nisa, 6)

Pasha Allahun! Kjo është fjalë nga e cila janë bërë copë-copë malet dhe janë dorëzuar zemrat e gjalla të besimtarëve. Ose me fjalë të tjera: Mjafton që Allahu të jetë Llogaritës dhe Mbikëqyrës i kujdestarëve të jetimeve se a kanë kryer amanetin apo jo? A ua kanë dorëzuar pasuritë krejtësisht apo pjesërisht dhe me mashtrime e manipulime? Natyrisht se ky është kërcënim i madh, sepse Mbikëqyrës, Vëzhgues dhe Llogaritës është Allahu, të Cilit nuk i fshihet asgjë as në qiej dhe as në tokë. Mu për këtë, Muhamedi [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] në këshillën dhënë Ebu Dherrit thotë: *"O Ebu Dherr! Unë po të shoh të dobët dhe unë e dua për ty atë që dua për vete, kështu që mos u bëj udhëheqës i dy vetave (i askujt) dhe as mos merr përsipër përkujdesjen mbi pasurinë e jetimit*."

Natyrisht se kjo këshillë nuk i ishte dhënë për tjetër përveç si shenjë e përgjegjësisë së madhe ne Ditën e Gjykimit.

Ndërsa sa i përket atij që merr pasurinë e jetimit që ta shtojë dhe të tregtojë me të për të (jetimin), Allahu thotë:

﴿وَمَنْ كَانَ غَنِيّاً فَلْيَسْتَعْفِفْ وَمَنْ كَانَ فَقِيراً فَلْيَأْكُلْ بِالْمَعْرُوفِ﴾

***"Kush është pasanik, le të përmbahet në marrjen e pasurisë së tyre e, në qoftë se është i varfër, le të harxhojë aq sa është e arsyeshme dhe e drejtë."*** (En-Nisa, 6)

Nëse njeri i tillë është i varfër, atëherë atij i lejohet të hajë prej kësaj pasurie aq sa i mbulon nevojat e veta dhe assesi të bëjë jetë luksoze.

Transmetohet se një njeri e pyeti Profetin [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*]: Unë nuk kam pasuri por kam jetim? Profeti [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] ia ktheu: “*Ha nga pasuria e jetimit por pa teprim, pa luks, pa e bërë ndonjë pjesë të pasurisë së*

*tij si pasuri tënden bazike* (përveç asaj që i takon në rast se është i varfër) *dhe* –kujtoj të ketë thënë– *mos e ruaj pasurinë tënde së bashku me pasurinë e tij*." (Transmetojnë Davudi, Nesaiu dheAhmedi.)

O ju që hani pasurinë e jetimit, pendohuni tek Allahu para se të ndaleni para madhërisë së Tij, në ditën kur nuk të bën dobi as pasuria dhe as bijtë, përveç atyre që tek Allahu shkojnë me zemër të pastër!!!

Le ta dijë ai që merr nën përkujdesje pasurinë e jetimit se ka marrë në amanet një punë të madhe, andaj le të mos e pakësojë këtë pasuri dhe le të mos e shfrytëzojë atë përveçse në ato gjëra nga të cilat përfiton jetimi. Mos harroni se të gjithë do të dalim para Allahut. Allahu thotë:

﴿يَا أَيُّهَا الْإِنْسَانُ إِنَّكَ كَادِحٌ إِلَى رَبِّكَ كَدْحاً فَمُلاقِيهِ﴾

***"O ti njeri, vërtet ti përpiqesh me një përpjekje të madhe që çon te Zoti yt, e atë (përpjekje) do ta gjesh.*** " (El-Inshikak, 6)

Mos harro se ndoshta fëmijët tu do të mbesin jetimë, dhe a do të dëshiroje ti që dikush t'i keqpërdorë ata?!

O vëlla i dashur! Pendohu tek Allahu dhe kthejua të drejtën jetimëve para se të vijë dita, në të cilën nuk të bën dobi as dinari dhe as dërhemi, atë ditë kur do të vijë jetimi dhe para Allahut do të ankohet: O Zot! Më ka bërë padrejtësi...Tjetri thotë: O Zot! Më ka rrahur... Do të shikosh në të djathtë dhe në të majtë duke të të humbur veprat... Mjerë për ty o vëlla nga padrejtësia! A nuk e di se duaja e bonjakut ngrihet tek Allahu dhe pranohet, ndërsa Allahu thotë: ***"Pasha Madhërinë Time! Do të të ndihmoj qoftë edhe pas një kohe!"***

Si mendon se do të jetë puna me ty nëse ndonjë jetim është lutur kundër teje?!

Mos harro se sinqeriteti dhe e vërteta përherë ngadhënjejnë.

Përse nuk e pastron veten?

Përse nuk e pastron nijetin tënd dhe ta fillosh një faqe të re të jetës, në të cilën, në vend të padrejtësisë ndaj bonjakut, do të figurojë ndihma, mëshira, butësia dhe përkrahja e tij?!

A nuk ke dëshirë që, si kujdestar i denjë i jetimit, të jesh në shoqëri të Muhamedit [*sal-lAllahu alejhi ue sel-lem*] në Xhenet?!

Ah mor vëlla, po ta dije se çfarë shpëtimi dhe begatie është sigurisht se do të ndryshoje mendje!

Eja në plazhin e devotshmërisë dhe largohu nga deti i mëkateve!

I madhëruar dhe lëvduar qofsh o Allah!

Dëshmoj se nuk ka zot të adhuruar me meritë përveç Teje!

Kërkoj falje dhe pendohem tek Ti.

Paqja dhe mëshira qofshin mbi zotërinë e tërë njerëzimit, Muhamedin, familjen, shokët dhe tërë pasuesit e tij!

Katalogimi në botim – **(CIP)**
Biblioteka Kombëtare e Kosovës “Pjetër Bogdani”

28:347.63

el-Misri, Mahmud

Jetimi / Mahmud el-Misri ; përktheu Sedat Islami. –

Prishtinë : Shembulli, 2016. – 31 f. ; 21 cm.

Titulli në origjinal : El-jetim

**ISBN 978-9951-732-02-4**